# Kërkimi i ndihmës, i lehtësimit dhe i strehimit

## الاستعانة والاستغاثة والاستعاذة

< Shqip – Albanian – ألباني >

Abdullah Ahmed El-Huvejl

عبد الله بن أحمد الحويل

Përktheu: Jusuf Kastrati

ترجمة: يوسف كاستراتي

# KËRKIMI I NDIHMËS, I LEHTËSIMIT DHE I STREHIMIT

**Kuptimi i tyre:**

Fjala arabe (الاستعانة) *el-isti'ane* domethënë *kërkim i ndihmës*.

Fjala arabe (الاستغاثة) *el-istigathe* domethënë *kërkim i lehtësimit (largimit të një vështirësie)*.

Fjala arabe (الاستعاذة) *el-isti'adhe* domethënë *kërkim i strehimit*.

**Argumentet që dëshmojnë se këto janë ibadete:**

**a. Argument për kërkimin e ndihmës kemi fjalën e Allahut:**

﴿إِيَّاكَ نَعۡبُدُ وَإِيَّاكَ نَسۡتَعِينُ ٥﴾

**﴾Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë.﴿**[1]

**b. Argument për kërkimin e lehtësimit kemi fjalën e Allahut:**

﴿إِذۡ تَسۡتَغِيثُونَ رَبَّكُمۡ فَٱسۡتَجَابَ لَكُمۡ﴾

**﴾Ju kërkuat ndihmë (lehtësim) nga Zoti juaj e Ai ju përgjigj.﴿**[2]

**c. Argument për kërkimin e strehimit kemi fjalën e Allahut:**

﴿قُلۡ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلنَّاسِ ١﴾

**﴾Thuaj: "Kërkoj strehim te Zoti i njerëzve…"﴿**[3]

---

[1] Sureja el-fatiha, 5.

[2] Sureja el-enfal, 9.

[3] Sureja en-nas, 1.

**Vendimi për kërkimin e ndihmës, të lehtësimit dhe të strehimit nga dikush tjetër pos Allahut:**

Kërkimi i ndihmës, i lehtësimit dhe i strehimit nga dikush tjetër pos Allahut është dy llojesh:

**Lloji i parë: I lejuar:**

Lejohet nëse plotësohen katër kushtet vijuese:

Dy kushtet e para kanë të bëjnë me atë që e kërkon:

1. Të mos jetë prej veçorive të Allahut.
2. Të ketë mundësi krijesa ta bëjë një gjë të tillë.

Kurse, dy kushtet tjera kanë të bëjnë me atë prej të cilit kërkohet ndihma, lehtësimi ose strehimi:

3. Të jetë i gjallë.
4. Të jetë i pranishëm.

**Lloji i dytë: Shirk:**

Kërkimi i ndihmës, i lehtësimit ose i strehimit është shirk nëse nuk plotësohet ndonjëri nga kushtet e lartpërmendura.